

Vazhdoi Shjkhul-Islam Muhamed bin Abdul-Uehab:

### 3.1 [Realiteti i Shirkut që u shpjegua më herët është ai të cilin Allahu nuk e falë kurrë]

"Dhe kur ta mësosh me një kuptim që s'të lë më dyshime në zemër atë që përmenda më parë, dhe kur ta mësosh [realitetin e] Shirkut që i bëhet Allahut, për të cilin Allahu ka thënë:

إِنَّ ٱللَّهَ لَا يَغۡفِرُ أَن يُشۡرَكَ بِهِۦ وَيَغۡفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَآءُ

"**Vërtet Allahu nuk fal që Atij t'i bëhen shokë në adhurim, por Ai fal përveç kësaj** (çdo gjë tjetër) **kujtdo që Ai dëshiron...**"[1]

### 3.2 [Pjesa më e madhe e njerëzve kanë rënë në injorancë rreth këtij fakti]

Dhe kur ta mësosh natyrën e vërtetë të fesë me të cilën Allahu dërgoi Pejgamberët që nga i pari e deri tek i fundit prej tyre - ajo fe përveç të cilës Allahu nuk ka për të pranuar asnjë tjetër nga kushdo qoftë. Dhe kur ta kuptoni se në ç'injorancë të madhe ka rënë pjesa dërmuese e njerëzve në këtë çështje, ju do të keni dy dobi (përfitime).

### 3.3 [Dy dobitë për Mu'uahidin]

E para: do të gëzohesh në begatinë e Allahut dhe mëshirën e Tij, ashtu siç ka thënë Ai, më i Larti:

قُلۡ بِفَضۡلِ ٱللَّهِ وَبِرَحۡمَتِهِۦ فَبِذَٰلِكَ فَلۡيَفۡرَحُواْ هُوَ خَيۡرٞ مِّمَّا يَجۡمَعُونَ ٥٨

[1] Nisa, 48.

"**Thuaj: "Në Begatinë e Allahut dhe në mëshirën e Tij** (në Islam dhe në Kur'an) **në to le të gëzohen". Kjo është më e mirë se ajo** (pasuri) **që ata grumbullojnë**."[2]

E dyta: do të përfitosh duke patur frikë të madhe [se mos bie në këtë kufër, mosbesim], sepse nëse e ke mësuar që njeriu mund të bëjë kufër [dhe del nga feja] vetëm për shkak të një fjale që e thotë me gjuhën e tij ndërkohë që është injorant për atë çfarë po thotë, ai prapëseprapë nuk justifikohet me injorancë[3], dhe ndonjëherë ai mund ta thotë atë fjalë duke menduar se ajo po e afron më

---

[2] Junus, 58.

[3] **Shënim i rëndësishëm:** Dr. Muhamed bin Abdur-Rrahman el-Khumejjis e komentoi këtë fjali:

"**Shënim:** Ajo që është më e saktë është se injoranca është një justifikim për të mos gjykuar me tekfir (duke e shpallur qafir apo mosbesimtar) një Musliman injorant. Fjalët e autorit për sa i përket kësaj çështjeje do të vijnë më pas.

Shejkh Ibn Uthejmin ka thënë: "Këto pengesa parandaluese janë të shumta, mes të cilave është *dhann* (mendimi i gabuar) që është injorancë, ose *galebeh* (kur pushtohet nga nervat, emocionet etj…). "

Personi që i tha familjes së tij: "Kur të vdes më digjni dhe shpërndajeni hirin tim nëpër det sepse nëse më kap Allahu, Ai ka për të më dënuar me një dënim që nuk ka për të dënuar askënd në këtë botë." Besimi që duket nga ana e jashtme tek ky person është *kufri* (mohimi, mosbesimi) dhe dyshimi në Fuqinë e Allahut (për ta ringjallur atë). Sidoqoftë, kur Allahu e solli atë përsëri (në formën e tij të mëparëshme) dhe e pyeti, përgjigja e tij ishte: "O Zoti im, pata frikë nga Ty!" Apo tha fjalë të ngjashme. Kështu që, Ai e fali atë. Pra, ky veprim nuk ishte i qëllimshëm nga ana e atij personit.

E njëjta gjë është edhe me personin tjetër që u pushtua nga gëzimi kur e kapi devenë e tij (që i kishte humbur në shkretëtirë) dhe tha: "O Allah, Ti je robi im dhe unë jam zoti Yt", të cilat janë fjalë *kufri* apo mosbesimi. Megjithatë, ky person nuk u bë qafir për shkak të asaj që tha ngase ishte i pushtuar (nga diçka të cilën ai nuk mundi ta evitonte). Ai gaboi për shkak të gëzimit të tij të tejskajshëm. Ai në fakt deshi të thoshte: "O Allah, Ti je Zoti im dhe unë jam robi Yt", por tha (gabimisht): "O Allah, Ti je robi im e unë jam zoti Yt".

**Ai njeri që është i detyruar të bëjë *kufër* (të mohojë) dhe thotë një fjalë kufri apo bën një vepër kufri, ai nuk bëhet qafir në bazë të asnjë prej dëshmive tekstuale që janë në Kur'an sepse ai nuk e kishte për qëllim këtë vepër dhe nuk e zgjodhi atë vetë.**"
[*Fitnetut-Tekfir*, Botimi i Parë, fq.96-97]

Komisioni është pyetur [Fetvaja me numër 5213, datë 15/1/1403H]: "Çfarë gjykimi ka ai që shan Fenë nëse është injorant? A justifikohet ai me injorancën në këtë rast apo jo?" Përgjigja ishte: "Të shash Allahun apo fjalët e Tij apo çdo gjë tjetër të Tij është kufër dhe poashtu edhe sharja e të Dërguarit të Tij apo Sunetin e tij apo çdo gjë tjetër të tij, ose po të shash Fenë e ndonjë personi nëse Feja e tij është Islami – nëse ai është injorant rreth kësaj, atëherë, atij i duhet shpjeguar gjykimi – dhe nëse ai nuk i jep fund sharjes atëherë është *qafir* (mosbesimtar) dhe *murted*, ka dalë nga Islami – ai ose duhet të pendohet ose përndryshe ekzekutohet ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar:

قُلْ أَبِٱللَّهِ وَءَايَٰتِهِۦ وَرَسُولِهِۦ كُنتُمْ تَسْتَهْزِءُونَ ﴿٦٥﴾ لَا تَعْتَذِرُوا۟ قَدْ كَفَرْتُم بَعْدَ إِيمَٰنِكُمْ

"**Thuaju: A me Allahun, me Ajetet e Tij dhe me të Dërguarin e Tij po talleni? Mos u shfajësoni, vërtet ju keni mohuar pasiqë besuat.**" [Teube, 65-66]

tepër tek Allahu i Lartësuar, ashtu si besonin edhe Mushrikët – e veçanërisht nëse Allahu të ka frymëzuar [që ta kuptosh] atë që Ai ka treguar për popullin e Musait, sepse megjithë drejtësinë dhe dijen që kishin ata erdhën tek ai (Musai) dhe i thanë:

ٱجْعَل لَّنَآ إِلَـٰهًا كَمَا لَهُمْ ءَالِهَةٌ

“**Na bëj dhe ne një të adhuruar siç kanë edhe ata të adhuruarit e tyre.**”[4]

atëherë nga kjo do të shtohet ambicia për të mësuar se si të ruhesh prej Shirkut dhe frika e madhe se mos përfundon në të tilla raste (që të çojnë në Shirk).

## 3.4 [Ngritja e Armiqve të Profetëve dhe Pasuesve të tyre]

Dije se është nga urtësia e Allahut – dhe i pastër është Ai nga çdo mangësi – se ai asnjëherë nuk ka dërguar ndonjë Pejgamber me këtë Teuhid e që të mos i ketë çuar atij armiq, siç thotë Ai, Më i Larti:

وَكَذَٰلِكَ جَعَلْنَا لِكُلِّ نَبِيٍّ عَدُوًّا شَيَـٰطِينَ ٱلْإِنسِ وَٱلْجِنِّ
يُوحِى بَعْضُهُمْ إِلَىٰ بَعْضٍ زُخْرُفَ ٱلْقَوْلِ غُرُورًا

“**Dhe kështu Ne kemi caktuar për çdo Pejgamber armiq – shejtanë nga njerëzit dhe xhinët duke e frymëzuar njëri-tjetrin me fjalë të stolisura për mashtrim.**”[5]

## 3.5 [Armiqtë kanë në dispozicion mjaft njohuri dhe dije mbi shkenca të ndryshme]

Dhe ndodh që armiqtë e Teuhidit të kenë njohuri të ndryshme, libra dhe argumente [të cilat i përdorin për të shuar dritën e Teuhidit], sikurse ka thënë Allahu i Lartësuar:

فَلَمَّا جَآءَتْهُمْ رُسُلُهُم بِٱلْبَيِّنَـٰتِ فَرِحُوا۟ بِمَا عِندَهُم
مِّنَ ٱلْعِلْمِ وَحَاقَ بِهِم مَّا كَانُوا۟ بِهِۦ يَسْتَهْزِءُونَ ﴿٨٣﴾

[4] A’raf, 138.
[5] En’Am, 112.

“**Ndërsa kur të Dërguarit e tyre erdhën tek ata me argumente të qarta, ata ishin të gëzuar** (e krenarë në vetvete) **nga dija që kishin.**”[6]

Fundi i fjalëve të Shejkhut.

[6] Gafir, 83.

## ✍ Çështje për t'u mbajtur shënim:

**3A.** Pasi që e kuptove në studimin e parë dhe të dytin shpjegimin e natyrës së vërtetë të Shirkut për të cilin ishin fajtorë Mushrikët, dhe veçëanërisht Shirkun që refuzonin ata, ti do të kuptosh se ky është Shirku të cilin Allahu ka thënë se Ai nuk e fal atë dhe se nuk pranon fe tjetër përveç Fesë së Teuhidit, ajo Fe në të cilën thirrën Pejgamberët.

**3B.** Pjesa dërrmuese e Muslimanëve kanë rënë në injorancë për sa i përket kësaj, madje edhe njerëzit më inteligjentë nga mesi i tyre. Dhe kjo dëshmohet nga injoranca e madhe dhe nga format e ndryshme të Shirkut që ekzistojnë tek disa nga grupet dhe lëvizjet bashkëkohore, siç janë shumë nga tarikatet e sufive, grupacione të tilla si Xhemati Tablig, Ikhuanul-Muslimun... e të tjerë, të cilët kanë devijuar në këtë çështje. Për shembull, shumë nga figurat kryesore të Ikhuanul-Muslimin janë fajtorë të kësaj injorance. Mes tyre është: Hasan el-Bena, Mustafa es-Siba'i, Se'id Heua, et-Tilimsani e të tjerë, dhe kjo duket qartë tek shumë prej veprave të tyre.

**3C.** Lumturia e vërtetë është atëherë kur i ke kuptuar që të gjitha këto dhe je i çliruar prej tyre (domethënë ke shpëtuar nga Shirku dhe injoranca rreth tij). Gjithsesi, duhet patur frikë e madhe se mos bie në atë që Allahu nuk e fal kurrë.

Allahu i Lartësuar ka thënë:

وَإِذْ قَالَ إِبْرَٰهِيمُ رَبِّ ٱجْعَلْ هَٰذَا ٱلْبَلَدَ ءَامِنًا
وَٱجْنُبْنِى وَبَنِىَّ أَن نَّعْبُدَ ٱلْأَصْنَامَ ﴿٣٥﴾ رَبِّ إِنَّهُنَّ أَضْلَلْنَ كَثِيرًا مِّنَ ٱلنَّاسِ

"**Dhe përkujto kur Ibrahimi tha: "Zotim im! Bëje këtë qytet** (Mekën) **të paqes dhe të sigurisë dhe më largo e më ruaj mua dhe bijtë e mi nga adhurimi i idhujve. O Zoti im! Vërtet që ata** (idhujt) **kanë humbur shumë nga njerëzit.**"[7]

Mugira bin Kasim ka thënë: Ibrahim et-Tejmi na transmetonte dhe gjatë transmetimeve të tij thoshte: Kush do të jetë i sigurt nga fitneja pas Khalilit të Allahut, Ibrahimit, kur ai ka thënë:

[7] Ibrahim, 35-36.

وَٱجْنُبْنِى وَبَنِىَّ أَن نَّعْبُدَ ٱلْأَصْنَامَ

“**O Zoti më ruaj e më largo mua dhe bijtë e mi nga adhurimi i idhujve!**” [Ibrahim, 35][8]

Kur është kështu rasti me Ibrahimin, el-Hanif (që ishte i pastër nga Shirku), i palëkundur dhe i drejtë, Mu`uahidi (i nënshtruar tek Teuhidi i Allahut), i cili nuk ishte nga Mushrikët, por prapëseprapë ai kishte frikë se mos binte në adhurimin e idhujve, e si është puna atëherë me ata që janë më poshtë tij?!

**3D.** Kjo frikë duhet të shtohet në mënyrë natyrale kur të kuptohet bashkë me atë që u përmend në pikën me numër 3 se ndonjëherë robi mund të bjerë në kufër vetëm nga thënia e një fjale. Dhe kjo çështje në fakt është mjaft e gjerë dhe kërkon detaje e sqarime të rëndësishme dhe nuk mund të mbulohet këtu. Megjithatë, është e rëndësishme të thuhet se edhe kur nga person bën kufër, atëherë tek ai duhet të jenë të pranishme kushtet e kërkuara për të bërë tekfir përpara se ai person të shpallet qafir, të cilat janë: *kasd* (qëllimi) dhe *ilm* (dija), kurse fjalët e mësipërme të Shejkh Muhamed bin Abdul-Uehabit ku thuhet se njeriu mund të bëhet mosbesimtar edhe kur ai është injorant për atë çfarë thotë, nuk duhet të merret në mënyrë absolute dhe të pa kufizuara apo pa sqarime të mëtejshme.

**3E.** Gjithashtu kjo frikë duhet të shtohet kur të kuptohet se madje edhe Muslimani mund të thotë fjalë kufri duke menduar se ato fjalë po e afrojnë tek Allahu.

Ebu Uakid el-Lejthi transmeton: “Dolëm me të Dërguarin e Allahut (*sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem*) për në luftën e Hunejnit dhe ne sapo e kishim lënë mosbesimin dhe kishim hyrë në Islam. Mushrikët kishin një pemë lotusi (Sidri) tek e cila përkushtoheshin dhe i varnin në të armët e tyre, të cilën ata e quanin Dhat Enuat. Kur kaluam pranë një peme lotusi ne thamë: “O i Dërguari i Allahut, a nuk po na bën edhe neve një Dhat Enuat tjetër siç kanë ata Dhat Enuat?” I Dërguari i Allahut (*sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem*) tha: “*Allahu është Më i Madhi!” Betohem në Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im! Vërtet këto janë rrugë të popujve të mëhershëm dhe ju keni thënë njësoj sikurse thanë Beni Israilët:*

ٱجْعَل لَّنَآ إِلَٰهًا كَمَا لَهُمْ ءَالِهَةٌ

[8] *Tefsir Ibn Xherir* (7/460).

"**Na bëj dhe ne një të adhuruar siç kanë edhe ata të adhuruarit e tyre.**"[9]

*Padyshim që ju do të ndiqni rrugët e atyre që ishin përpara jush.*"[10]

Përveç që sqaron se është e mundur që Muslimani me injorancën e tij të thotë diçka duke menduar se është afrim tek Allahu ndërkohë që ajo në realitet është fjalë kufri, ky hadith poashtu sqaron se të thuash diçka që është *kufër* ndërkohë që je injorant rreth saj, kjo nuk të nxjerr nga Islami dhe justifikimi me injorancë mund të jetë pengesë për tekfirin (ndaj personit që tha fjalë kufri).

**3F.** Kur t'i kesh kuptuar të gjitha çështjet e mësipërme dhe je i vendosur për të qenë i nënshtruar ne Teuhidin e Allahut, Hanif (i pastër nga çdo formë e Shirkut) dhe je i vendosur për të arritur një kuptim të thellë e të fuqishëm të Teuhidit me argumentet dhe kërkesat e tij, atëherë ti patjetër që do të përballesh me kundërshtimin e atyre armiqve që ka vendosur Allahu në rrugën e Mu`uahidit të vërtetë, me qëllim që t'i vërë ata në sprovë. Ata do ta frymëzojnë njëri-tjetrin me gënjeshtra dhe mashtrime dhe do të thurin kurthe kundër teje. Madje ata kanë diturinë dhe argumentet e tyre. Ata kanë shumë libra dhe vepra rreth kësaj teme dhe mes tyre janë shkrimet e (Muhamed Zahid) el-Keutherit, Butit, Aleuit, Malikit, Ibn Mazruk, Kabbanit dhe shumë të tjerëve. Këto janë veprat me të cilat kënaqen dhe ngazëllehen me krenari armiqtë e Teuhidit dhe janë veprat në të cilat justifikohet dhe argumentohet ndërmjetësimi mes Allahut dhe krijesat e Tij dhe kërkimi i ndërmjetësimit nëpërmjet njerëzve të mirë. Për këtë arsye është obligim për ty që ta mësosh atë dituri që t'i largon dyshimet e Mushrikëve dhe kjo është detyra jote e radhës që do të vijë në studimin e katërt, insha`Allah.

9 A'raf, 138.
10 Transmetuar nga Tirmidhiu, i cili e ka shpallur *Sahih*.

## Plan-Veprimi për Mu`uahidin:

**1.** Mësoji përmendësh ajetet 48 dhe 116 në suren Nisa. Poashtu, është detyrë edhe mësimi i ajeteve të tjera: Maide, 72; En'Am, 88; Zumer, 65 dhe En'Am, 82 që është shpjeguar nga Lukman, 13.

**2.** Ji i kënaqur me mirësinë e Allahut dhe mëshirën e Tij.

**3.** Ki frikë se mos bie tek ajo të cilën Allahu nuk e fal, sepse Ibrahimi (‘*alejhis-selam*) i bëri dua Allahut që të shpëtonte prej saj. Poashtu, Allahu i paralajmëroi Pejgamberët se sikur ata të kishin rënë në të (në Shirk), Ai do t'ua bënte të pavlera veprat dhe përpjekjet e tyre. Shiko: En'Am, 88 dhe Zumer, 65.

**4.** Mbaje mend se robi mund të thotë fjalë kufri kur është injorant dhe për ta mënjanuar këtë duhet mësuar ajo dituri e obligueshme për Teuhidin, natyrën e tij të vërtetë dhe çdo **detaj tjetër**.

**5.** Mos ua vër veshin atyre që pretendojnë se dija e Teuhidit mund të mësohet vetë dhe mund t'ia mësosh të tjerëve për më pak se pesë minuta, siç kanë thënë personazhe të tillë si Hamza Jusuf dhe Selman el-Aude,[11] ndërkohë që ky i

[11] Selman el-‘Aude ka thënë: "**Dhe nga ky lehtësim është edhe ai që gjendet në akijde sepse mundesh që t'ia shpjegosh ndonjë personi akijden e Teuhidit për dhjetë minuta ose më pakë…!!** [*Hakedha Alemel-Enbija*, fq.44] Ky libër në fakt është një përmbledhje dhe një version më i rafinuar i librit të udhëheqësit dhe mësuesit të tij, Muhamed Sururit, me titull "Metodologjia e Profetëve në thirrjen tek Allahu" që në fakt duhet të titullohej "**Manual për Metodologjinë e Khauarixhëve Kadij për Shkaktimin e Revolucioneve Bolshevike në Tokat e Muslimanëve, ndërkohë që vetë Khauarixhët Jetojnë në Tokat e Mushrikëve nën Sistemin e Përkrahjes Sociale dhe Përkujdesin e Mbretëreshës dhe Mbretit pa patur kurrfarë Frike për Jetët, Familjet dhe Pronat e tyre.**" Nuk është për t'u habitur nga fakti që Kutbiu Selman el-‘Aude lavdëroi dhe asistoi në përpjekjet e Muhamed el-Mas'ari et-Tekfiri et-Tahriri me organizatën e tij ‘*Lexhnetud-Difa*’ ‘*anil-Hukukush-Sherije*’ (Komiteti për Mbrojtjen e të Drejtave Ligjore) duke shkaktuar përçarje dhe fitne; dhe el-Mas'ari është ai që e quajti Muhamed bin Abdul-Uehabin "leshko" dhe ndjekësit e tij "leshkot", e akuzoi Shejkh Bin Bazin duke thënë se ai "mbërriti në buzë të kufrit", e shumë fatkeqësi të tjera. Kjo është puna e Pasuesve të Epsheve, këtu duken parimet e tyre të miqësimit dhe armiqësimit, pika e tyre mbështetëse, Allahu na ruajt!

Shejkh ‘Abdul-Malik Ramadani ka thënë në komentimin e fjalëve të lartpërmendura të Selman el-‘Audes: "Unë them: Kjo është rruga e çdo politikani mes atyre thirrësave që shkojnë pas pozitës dhe pushtetit. Ata nuk kanë kohë për të humbur që të merren me çështjet e akijdes!! Megjithëse atyre u humbet një kohë mjaft e gjatë, në fakt kjo kohë që u humbet shkon në preokupimet e tyre në politikë! Dhe duket sikur Pejgamberët e kanë çuar dëm një pjesë të madhe të jetës të tyre – siç tregohet nga këto fjalë (të Selman Audes)!!" Fundi i fjalëve të Shejkh Abdul-Malikut, *Medarikun-Nedhr*, botimi i dytë, fq.299-301.

Shikojeni gjendjen e Hamza Jusufit, çështja e të cilit nuk ndryshon nga ajo e Selman el-Audes për sa i përket çështjeve të aktualitetit dhe politikës. Ai ka thënë: "**Ky interesim ndaj akijdes është një sëmundje në mendjet e Muslimanëve… Unë mund të shkoj në shkretëtirën e Mauritanisë dhe ta mësoj Teuhidin për pesë minuta…"!!**

fundit i ngre lart bidatçijtë dhe i mbron ata (edhe pse nga goja e të cilëve kanë dalë fjalë kufri, tallje të Pejgamberëve, akuzimi i Sahabëve me *nifak* (hipokrizi), mashtrim dhe tradhëti, kanë ringjallur bidatet e ndyra të Xhehmive, Mu'tezilëve dhe Esh'arive), ngre lart revolucionet Bolshevike në tokat e Muslimanëve, ndërkohë që e përbuz thirrjen e Teuhidit, thirrjen e Pejgamberëve, metodologjinë e Pejgamberëce në thirrjen tek Allahu, sikurse e kanë shfaqur këtë gjë të gjithë revolucionarët në luftën e tyre kundër librit që i la pa gjumë, i irritoi, i stresoi, u ngeci si halë në fyt dhe ua rrënqethi shpinat, libri i dijetarit të nderuar, Shejkh Rabij' Ibn Hadij el-Medkhalij.[12]

**6.** Përforcimi i palëkundshmërisë dhe shpëtimi nga armiqtë e Teuhidit vjen duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut dhe duke kërkuar dijen dhe kuptimin që do t'i largojë dyshimet e Mushrikëve.

**7.** Mendohu mirë dhe vëre në punë logjikën për të gjitha këto që u përmendën. Pastaj, kur të jesh i kënaqur me kuptimin dhe përfitimin që ke arritur, atëherë vazhdo me pjesën e katërt duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut.

Salati dhe selami qoftë mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen, shokët e tij dhe ata që e ndjekin atë në Teuhid dhe Sunet deri kur të vijë Çasti i Fundit.

[12] **Sh.p**: Ai është libri i mrekullueshëm '**Metodologjia e Pejgamberëve në thirrjen për tek Allahu; Ajo është rruga e Urtësisë dhe Mençurisë**' të cilin Allahu me mëshirën e Tij na mundësoi që ta përkthejmë në gjuhën Shqipe. Lusim Allahun 'Azze ue Xhel që ta bëjë këtë libër të dobishëm dhe udhëzues të çdo zemre të pastër e të sinqertë. Dhe vërtet, e gjithë lavdia i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve!